## DUA QË MUSLIMANI TË JETË:

| | | | |
|---|---|---|---|
| 1. | Atdhetar | 19. | Ndihmëtar i të varfërve |
| 2. | Besimtar i sinqertë | 20. | Njerëzor dhe Humanitar |
| 3. | Cilësor | 21. | Objektiv |
| 4. | Çlirimtar | 22. | i Pa thyeshëm si shkëmb |
| 5. | i Dashur për të gjithë | 23. | i Qëndrueshëm si Feniksi |
| 6. | i Dhimbshëm për çdo kënd | 24. | Revolucionar |
| 7. | Edukues i shoqërisë | 25. | Rregullues i marrëdhënieve shoqërore |
| 8. | i Ëmbël në biseda | 26. | Simbol dhe sypatrembur |
| 9. | Falënderues i Allahut | 27. | Shëmbëlltyrë për të tjerët |
| 10. | i Gëzuar dhe i lumtur | 28. | Tejpamës i problemeve |
| 11. | Gjenerator i të mirave | 29. | i Thjesht dhe modest |
| 12. | Hero në beteja | 30. | Udhërrëfyes për në rrugën e drejtë |
| 13. | Ideator i zgjedhjes së problemeve | 31. | Vullnetmirë i shoqërisë |
| 14. | Jetik i veprave të mira | 32. | Xixëllonjë i shpresave |
| 15. | Kreator | 33. | Xhevahir |
| 16. | i Lumtur | 34. | Yll |
| 17. | Llogaritar i veprave të tij | 35. | Zemërbutë |
| 18. | Mënjanues i të këqijave | 36. | Zhdukës i të keqes dhe zhvillues i të mirës |

**Lutju Zotit dhe thuaj: “O Zoti im shtoma diturinë.”**

Kur’an

***“O Zoti im më pajis me dituri të dobishme, më jep furnizim të begatshëm, mi prano veprat e mia.”***

Hadith

**( شَهِدَ اللَّهُ اَنَّهُ لاَ اِلَاهَ اِلَّا هُوَ وَالْمَلاَئِكَةُ وَ اُوْلُواْ الْعِلْمِ قَآئِمًا بِا الْقِسْطِ لَا اِلَاهَ اِلَّا هُوَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ ).**

**"Allahu dëshmoi dhe vërtetoi se nuk ka zot tjetër përveç Tij, e dëshmuan edhe engjëjt e dijetarët, dhe se Ai është zbatues i drejtësisë. Nuk ka zot përveç Tij Fuqiplotit e të Urtit". (Ali Imran, 18)**

**( لَقَدْ جَآءَكُمْ رَسُولٌ مِّنْ اَنْفُسِكُمْ عَزِيزٌ عَلَيْهِ مَا عَنِتُّمْ حَرِيصٌ عَلَيْكُم بِا الْمُؤْمِنِينَ رَءُوفٌ رَّحِيمٌ ).**

**"Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj, atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndjeshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët".(Et-Tevbe : 128)**

# Hyrje

Nga Umeri radijallahu anhu, transmetohet se ka thënë:

“Një ditë ishim duke ndenjur te i Dërguari i Allahut s.a.v.s., kur u duk një njeri me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zeza. Në të nuk hetoheshin shenjat e udhëtimit dhe askush prej nesh nuk e njohëm. U ul pranë të Dërguarit, s.a.v.s. duke i mbështetur gjunjët e vet mbi gjunjët e tij, i vendosi duart e veta mbi kofshën e tij dhe pyeti:

O Muhamed, më trego ç’është Islami? Muhamedi a.s. iu përgjigj: ***Islami është: - të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Zotit,***

- ***të falësh namazin,***
- ***ta japësh zekatin,***
- ***ta agjërosh ramazanin,***
- ***ta kryesh haxhin në Kabe, nëse ke mundësi.***

Ai pohoi: **Të vërtetën e the.** Ne u çuditëm! Po e pyet dhe po ia vërteton. Pastaj pyeti: Më trego çka është Imani? Muhamedi a.s. iu përgjigj: - ***Imani është të besosh Zotin,***

- ***Melekët e Tij,***
- ***Librat e Tij,***
- ***Të dërguarit e Tij,***
- ***Ditën e fundit,***
- ***Të besosh në të caktuarit e Tij, të mirës dhe të keqes.*** Ai pastaj tha: **Të vërtetën e the.**
- Më trego ç’është Ihsani-Mirësia?
- Muhamedi a.s. iu përgjigj:
- ***Ta adhurosh Zotin sikur e sheh Atë, sepse, edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai vërtetë të sheh ty.*** Pastaj pyeti: Ç’është çasti i Kijametit?

Muhamedi a.s. iu përgjigj: ***Për këtë i pyeturi nuk di më shumë se ai i cili pyet.*** Më trego mbi shenjat e tij. Muhamedi a.s. iu përgjigj:

- ***Kur robëresha t’i lind vetes zonjushë.***
- ***Kur të shihen barinjtë këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë se si garojnë në ndërtimin e godinave të mëdha.*** Pastaj shkoi kurse unë mbeta i habitur, e Muhamedi a.s. tha: ***- O Umer a e njohe atë që më pyeti.*** Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më së miri - iu përgjigja.

Muhamedi a.s. tha: ***Vërtet ky ishte Xhibrili, erdhi tua mësojë fenë tuaj.” (MUSLIMI)***

# PARIMET E SHEHADETIT

Parimet kryesore të shehadetit janë:

1. Vërtetimi i Ekzistimit të Allahut xh.sh.
2. Vërtetimi i cilësive të Allahut xh.sh.
3. Vërtetimi i veprave të Allahut xh.sh.
4. Vërtetimi i çdo gjëje me të cilat na lajmëroi ose me të cilat u dërgua Muhamedi a.s. prej anës së Allahut xh.sh.

# SHARTET E FJALËS "LA ILAHE IL – LALLAH"

Fjala LA ILAHE IL-LALLAH i ka shartet, që d.m.th. se nëse kjo fjalë nuk i plotëson këto sharte, atëherë nuk e ka vlerën e saj të plotë, e ato janë:

1. Të dish domethënien e kësaj fjale.
2. Të jesh i bindur në këtë fjalë.
3. T'i kryesh të gjitha urdhrat dhe të pranosh çdo gjë që ka ardhur prej Allahut nëpërmjet Kur'anit dhe hadithit.
4. Sinqeriteti i kësaj fjale.
5. Ta duash këtë fjalë.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë parimet kryesore të shehadetit?*
2. *Cilat janë shartet e fjalës LA ILAHE IL-LALLAH?*

# SHARTI I PARË

## TË DISH DOMETHËNIEN E FJALËS “LA ILAHE IL - LALLAH”

Ai që e thotë dëshminë LA ILAHE IL-LALLAH duhet ta dijë domethënien e saj, e domethënia e saj është se **çdo adhurim (ibadet) të bëhet vetëm për Allahun i Cili nuk ka shok as rival**. p.sh.:

- Kur të falemi, me u falur vetëm për Allah.
- Kur të agjërojmë, me agjërua vetëm për Allah.
- Kur të japim zekat, me dhënë zekat vetëm për Allah.
- Kur të kërkojmë mbështetje, mbështetje me pas vetëm në Allahun, e në askënd tjetër.
- Kur të kërkojmë ndihmë dhe mbrojtje me kërkua vetëm prej Allahut dhe me ju frikësua vetëm Allahut dhe askujt tjetër.

# SHARTI I DYTË

## TË JESH I BINDUR NË FJALËN “LA ILAHE IL-LALLAH”

Muslimani i vërtetë duhet të jetë i bindur në fenë e tij, ai nuk duhet të ketë asnjë njollë dyshimi në zemrën e tij. Muslimani e di se Allahu është Një. Ai nuk ka lind askënd, nuk është i lindur prej askujt, Ai nuk ka shok e as rival, Ai nuk i ngjason asnjë sendi dhe askujt. Ai sundon gjithçka dhe çdo gjë, qoftë prej gjithësie, prej gjallesave, prej sendeve të gazta, të lëngëta, të ngurta. Të gjitha i nënshtrohen vetëm Atij.

# SHARTI I TRETË

## T'I KRYESH TË GJITHA URDHRAT DHE ME TË PRANOSH ÇDO GJË QË KA ARDHUR PREJ ALLAHUT NËPËRMJET KUR'ANIT DHE HADITHIT

Besimtari e do Allahun dhe të dërguarin e Tij. Ai nuk i kundërshton urdhrat e Allahut dhe të dërguarit të Tij. Ai në çdo moment, në çdo kohë, është i gatshëm me i dëgjua dhe me i krye urdhrat e Allahut.

# SHARTI I KATËRT

## SINQERITETI I FJALËS "LA ILAHE IL-LALLAH"

Fjalën LA ILAHE IL-LALLAH besimtari e thotë me sinqeritet të plotë, me thellësi të zemrës dhe të shpirtit, me fuqi të mendjes dhe të trupit, kështu që çdo vepër të mirë që e bën ai, e pret shpërblimin vetëm prej Zotit dhe prej askujt tjetër.

# SHARTI I PESTË

## VËRTETËSIA E FJALËS "LA ILAHE IL-LALLAH"

Muslimani gjithmonë duhet ta ketë bindjen e fortë në Allahun e Lartmadhëruar dhe duhet të jetë i fortë në fenë e tij, kështu që duron çfarëdo fatkeqësie që i ndodhë sepse e di se ajo fatkeqësi e ka ndodhë si sprovë prej Allahut për me e vërtetua a është besimtar i vërtetë apo jo i vërtetë. Nëse është besimtar i vërtetë dhe duron për hir të Allahut të Lartmadhëruar, do të shpërblehet me xhenet në botën tjetër.

# SHARTI I GJASHTË

## TA DUASH FJALËN "LA ILAHE IL-LALLAH"

Muslimani i vërtetë e do fjalën **LA ILAHE IL-LALLAH**, ai këtë fjalë e thotë vazhdimisht dhe pandërprerë. Ai vazhdimisht thërret në këtë fjalë, i përmbahet kësaj fjale dhe gjithmonë angazhohet që kjo fjalë të triumfojë dhe të jetë më e larta dhe më superiorja.

Muslimani e do atë i cili e thotë këtë fjalë.

Çdo fjalë të cilën e themi prej gjuhës të jetë për Allahun, çdo rrahje e zemrës të jetë për Allahun dhe çdo vepër të cilën e bëjmë me trup të jetë vetëm për Allahun e Lartmadhëruar.

# BESIMI NË ALLAHUN XH.SH.

Besimi në Allahun xh.sh. nënkupton të bindurit e plotë se vetëm Allahu është Zot, Krijues i çdo gjëje, Sundues i pakufishëm, se vetëm Ai meriton me u adhurua, se Ai posedon të gjitha cilësitë e përsosmërisë dhe nuk ka asnjë të metë.

Besimi në Allahun xh.sh. përfshinë tri çështje themelore:

1. TEVHIDË ULUHIJE.
2. TEVHIDË RUBUBIJE.
3. TEVHIDË ESMAI VE SIFAT.

1. TEVHIDË ULUHIJE d.m.th. se çdo nënshtrim, çdo adhurim dhe çdo ibadet i bëhet vetëm Allahut Një.

2. TEVHIDË RUBUBIJE d.m.th. se Allahu është Krijues i të gjitha botëve, njëherit Sundues, Planifikues, Udhëheqës dhe Dirigjues i të gjitha botëve dhe çdo çështjeje që është në ta.

TEVHIDI ESMAI VE SIFAT d.m.th. se vetëm Allahut i takojnë emrat dhe cilësitë e përsosurisë.

**Pyetje:**

1. *Çka nënkuptojmë me besimin në Allahun?*
2. *Çka përfshinë besimi në Allahun?*
3. *Çka d.m.th. TEVHIDË ULUHIJE?*
4. *Çka d.m.th. TEVHIDË RUBUBIJE?*
5. *Çka d.m.th. TEVHIDË ESMAI VE SIFAT?*

# TEVHIDË ULUHIJE - NJËSIMI I ZOTIT NË VEPRA

**TEVHIDI ULUHIJE** nënkupton se të gjitha veprat tona të mira me i bë vetëm për hir të Allahut i Cili nuk ka shok as rival.

Nga kjo që thamë kuptojmë se:

- Kur të falemi, falemi vetëm për Allahun xh.sh. i Cili nuk ka shok e as rival.
- Kur të agjërojmë, agjërojmë vetëm për Allahun xh.sh. i Cili nuk ka shok e as rival.
- Kur të japim zekat, japim vetëm për Allahun xh.sh. i Cili nuk ka shok e as rival.
- Kur ta kryejmë haxhin, e kryejmë vetëm për Allahun xh.sh. i Cili nuk ka shok e as rival.
- Kur të lutemi, i lutemi vetëm Allahut xh.sh.
- Kur të kërkojmë mbështetje, kërkojmë vetëm nga Allahu xh.sh.

Pra, çdo vepër, qoftë me fjalë, qoftë me zemër, qoftë me trup, duhet të jetë vetëm për Allahun e Lartmadhëruar, e për askënd tjetër.

Njësimi i Zotit në vepra quhet TEVHID ULUHIJE.

**Pyetje:**

1. *Çka nënkuptojmë me Tevhid Uluhije?*

# TEVHIDË RUBUBIJE NJËSIMI I ZOTIT NË ADHURIM

TEVHIDI RUBUBIJE nënkupton se Allahu xh.sh. krijon, mban, furnizon dhe mbikëqyr çdo gjë. Pra me këtë kuptojmë se:

1. Allahu i Lartmadhëruar ka krijuar çdo gjë në qiej dhe në tokë, ka krijua njerëzit, kafshët, shpendët, insektet, kodrat, ujërat, diellin dhe hënën.

2. Allahu i Lartmadhëruar furnizon të gjitha gjallesat. Ai i lëvizë dhe i shpërndanë retë nga të cilat bie shiu në tokë që të mbijnë dhe të rriten pemët e perimet që të ushqehen njerëzit dhe kafshët.

3. Allahu i Lartmadhëruar ndërron natën dhe ditën. Ai jep vdekje, i bënë që të vdesin gjallesat. Ai përkujdeset dhe mbikëqyrë të gjitha krijesat.

**Pyetje:**

1. *Çka nënkuptojmë me Tevhid Rububije?*

# TEVHIDË SIFAT NJËHSIMI I ZOTIT NË CILËSI

Allahu xh.sh. në Kur'anin fisnik dhe nëpërmjet Muhamedit a.s. e ka cilësua veten e Tij me cilësi të shumta.

Njohja e cilësive të Allahut xh.sh. për mendjen e njeriut është shumë e vështirë sepse nëse mendja nuk mund t'i kuptojë shumë gjëra të fshehta të kësaj bote, e si mund t'i kuptojë gjërat e fshehta të botës shpirtërore?.

Cilësitë e Allahut xh.sh. ndahen në dy lloje:

- Cilësi vetanake të Allahut xh.sh. (Sifati Dhatije)
- Cilësitë kuptimore të Allahut xh.sh. (Sifati Meanevije)

**Cilësitë vetanake të Allahut xh.sh. (Sifati Dhatije) janë:**

1. Vuxhud (EKZISTON)
2. Kidem (I PËRHERSHËM PA FILLIM)
3. Beka (I PËRHERSHËM PA MBARIM)
4. Vahdanijet (AI ËSHTË NJË)
5. Kijamun binefsihi (EKZISTON NGA VETVETIU) dhe
6. Muhtelifetun lil havadithi (NUK I GJASON ASKUJT)

**Cilësitë Kuptimore të Allahut xh.sh. (Sifati meanevije) janë:**

1. Hajat (JETON)
2. Ilm (DI GJITHÇKA)
3. Semi'ë (DËGJON GJITHÇKA)
4. Besar (SHEH GJITHÇKA)
5. Irade (I VULLNETSHËM)
6. Kudret (I PLOTFUQISHËM)
7. Kelam (FLET ME TË FOLURIT E TIJ HYJNOR)
8. Tekvin

**Pyetje:**

1. *Si ndahen cilësitë e Allahut xh.sh.?*
2. *Cilat janë cilësitë vetanake të Allahut xh.sh?*
3. *Cilat janë cilësitë kuptimore të Allahut xh.sh.?*

# CILËSITË VETANAKE TË ALLAHUT (SIFATI DHATIJE)

**Cilësitë vetanake të Allahut xh.sh. (Sifati Dhatije) janë:**

1. Vuxhud (EKZISTON)
2. Kidem (I PËRHERSHËM PA FILLIM)
3. Beka (I PËRHERSHËM PA MBARIM)
4. Vahdanijet (AI ËSHTË NJË)
5. Kijamun binefsihi (EKZISTON NGA VETVETIU) dhe
6. Muhtelifetun lil havadithi (NUK I GJASON ASKUJT)

# VUXHUD - EKZISTON

E tërë gjithësia dhe çka ka në të si: Qiejt, toka, kodrat, lumenjtë, bimët, lisat, njeriu, gjallesat dhe të gjitha sendet e ngurta dëshmojnë se EKZISTON (VUXHUD) krijuesi i tyre.

Për këtë dëshmon Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an:
**"Allahu është krijues i çdo sendi, Ai është i Vetmi Sundues dhe Triumfues absolut". (Err-Rrad:16)**

**Pyetje:**

*1. Trego ajetin Kur'anor për krijimin e çdo sendi nga Zoti i Madhëruar që Ai është krijues absolut?*

# KIDEM - I PËRHERSHËM PA FILLIM

**Allahu ka ekzistua para çdo sendi dhe para çdo krijese**. Kur kanë shkuar dhe e kanë pyetur Muhamedin a.s. për zanafillën e Allahut xh.sh. *ka* zbritur sureja **IHLAS** e cila ka këtë domethënie:
**Thuaj: Ai, Allahu është Një!**
**Allahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet për çdo gjë.**
**As s'ka lindur kë,**
**As nuk është i lindur.**
**Dhe Atij askush nuk i është i barabartë".**

Po ashtu është edhe një ajet tjetër i cili tregon se Zoti është i përhershëm pa fillim, se Ai është **EZELIJ**.
**"Ai është i Pari (para Tij s'ka pasur kurrë fillim)". (El Hadid:3)**

# BEKA - I PËRHERSHËM PA MBARIM

Zoti i Lartmadhëruar sikurse nuk ka fillim po ashtu nuk ka as mbarim. Për këtë Zoti xh.sh. në Kur'anin fisnik thotë:

**"Ai është i pari që s'ka fillim dhe i fundit që s'ka mbarim, i dukshmi dhe i padukshmi". (El Hadid:3)**

**Pyetje:**

1. *Trego argumentin për cilësinë e Zotit i përhershëm pa fillim?*
2. *Trego argumentin për cilësinë e Zotit i përhershëm pa mbarim?*

# VAHDENIJET - ALLAHU ËSHTË NJË

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:

**Thuaj: Ai, Allahu është Një!**

Është domosdoshmëri Njëshmëria e Krijuesit. Ai ekziston vetvetiu, dhe çdo gjë i takon Atij. Ai udhëheq çdo send dhe në sundimin e Tij nuk ka shok as rival.

**Pyetje:**

1. *Trego argumentin për cilësinë "Vahdenijet" të Zotit?*

# KIJAMUN BINEFSIHI - EKZISTON NGA VETVETIU

Allahu xh.sh. nuk ka nevojë për askënd, ndërsa krijesat kanë nevojë për Atë. Këtë e dëshmon edhe sureja e shkurtë e Kur'anit:
**ALLAHU SAMED**
**"Allahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet, i mbështetet për çdo nevojë. As s'ka lindur kë, As nuk është i lindur. Dhe Atij askush nuk i është i ngjashëm as i barabartë".**

**Pyetje:**

1. *Trego argumentin për cilësinë e Zotit Kijamun bi nefsihi?*

# MUHALEFETUN LIL HAVADITHI - NUK I PËRNGJAN ASKUJT DHE ASGJËJE

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:
**"Askush nuk është si Ai".**

Besimtari beson në Krijuesin, ndërsa është e pamundur që Krijuesi me i përngjarë krijesave. Për këtë arsye është e ndaluar rreptësisht që Allahu xh.sh. të personifikohet me çfarëdo krijese, apo me çfarëdo sendi qoftë – material apo jomaterial.

**Pyetje:**

1. *Trego argumentin për cilësinë e Zotit Muhalefetun lil havadithi?*

# CILËSITË KUPTIMORE TË ALLAHUT xh.sh. (SIFATI MEANEVIJE)

**Cilësitë kuptimore të Allahut xh.sh. janë:**

1. Hajat (JETON)
2. Ilm (DI GJITHÇKA)
3. Semi'ë (DËGJON GJITHÇKA)
4. Besar (SHEH GJITHÇKA)
5. Irade (I VULLNETSHËM)
6. Kudret (I PLOTFUQISHËM)
7. Kelam (FLET ME TË FOLURIT E TIJ HYJNOR)
8. Tekvin

**Pyetje:**

1. *Cilat janë cilësitë kuptimore të Allahut xh.sh.?*

# HAJAT - ALLAHU ËSHTË I GJALLË DHE I PËRJETSHËM

Zoti i Lartmadhëruar në Kur’anin fisnik thotë: **“Allahu la ilahe il-la huvel Hajjul Kajjum”.**
**“Allahu është Një, nuk ka zot tjetër përveç Atij. Ai është mbikëqyrës i përhershëm, i gjallë dhe i përjetshëm...”. (El-Bekare : 255)**

Nga ky ajet kuptojmë se gjallëria e Allahut është cilësi esenciale dhe tregon përsosurinë absolute të Tij, e cila dallon nga jeta dhe gjallëria e krijesave.

**Pyetje:**

*1. Trego argumentin e ajetit Kur’anor të cilësisë së Zotit EL HAJAT?*

# ILM - DI GJITHÇKA

Dituria e Allahut xh.sh. është e pakufishme. Ai di gjithçka, dituria e Tij përfshinë çdo send në esencë.

Dituria e Allahut xh.sh. përfshinë jo vetëm të kaluarën dhe të tashmen, por edhe të ardhmen. Ai i di gjërat nga jashtë dhe nga brenda. Ai i di çështjet të cilat shprehen haptazi por edhe ato çështje që mbahen sekrete dhe janë të fshehta.

Për këtë Zoti i Lartmadhëruar në Kur’anin fisnik thotë:

**“Nuk ka dyshim dhe është e vërtetë se Allahu është i dijshëm për çdo send”. (El Muxhadele : 7)**

Po ashtu Zoti i Lartmadhëruar në Kur’anin thotë:

**“Ai i ka çelësat e të gjitha fshehtësive, ato i di vetëm Ai. E di se çka ka në tokë dhe çka ka në det. Asnjë fletë nuk bie e Ai të mos di për atë. Dhe nuk ka kokërr në brendësi të tokës, çfarëdo që të jetë e njomë që mbinë menjëherë ose e thatë e që ajo të mos jetë në librin e qartë”. (El En’amë : 59)**

**Pyetje:**

*1. Trego argumentin Kur’anor për cilësinë e Zotit se Ai di gjithçka?*

# SEM’Ë - DËGJON

Çdo fjalë e cila flitet nuk mund ta dëgjojë askush tjetër para Zotit xh.sh. Allahu dëgjon çdo lëvizje, e çdo qetësi.

Te Allahu xh.sh. nuk vjen në pyetje largësia apo afërsia e dëgjimit, lindje a perëndim, veri a jug. Ngase zëri edhe pse e ka shpejtësinë për të kaluar një kohë prej një vendi në vend tjetër, Zoti i Lartmadhëruar e dëgjon në çdo moment.

Zoti i Madhëruar këtë e tregon në Kur’an:

**“Vërtetë, Allahu dëgjoi fjalët e asaj e cila bisedoi me ty lidhur me burrin e vet, që u ankua te Allahu, prandaj Allahu e dëgjon bisedën tuaj, Allahu dëgjon çdo bisedë dhe e sheh çdo punë”. (El Muxhadele : 1)**

**Pyetje:**

*1. Trego argumentin Kur’anor të cilësisë së Zotit SEM’Ë (Dëgjon)?*

# BESAR – SHIKON

Sikurse Zoti i Lartmadhëruar dëgjon gjithçka ai sheh gjithçka. Zoti i Lartmadhëruar sheh edhe në errësirat më të thella ku nuk mund të sheh askush. Zotit të Lartmadhëruar nuk i nevojitet drita për të parë, apo teleskop ose mikroskop për të vërejtur gjërat e largëta apo të imta.

Kur shkoi Musa a.s. me vëllanë e tij Harunin te Firauni, ata u frikësuan se ndoshta do t’ju ndodhë ndonjë e keqe, por Zoti i Madhëruar u tha:

**“Mos u frikësoni, Unë jam me ju gjithashtu. Dëgjoj dhe shoh”. (Ta Ha : 46)**

Nëse të gjithë njerëzit dhe të gjitha gjallesat, organizohen që së bashku të shohin tërësinë e tokës nuk munden me përfshi.

Për këtë arsye mirësi (IHSAN) quhet me adhurua Allahun sikur që e sheh Atë, sepse nëse ti nuk e sheh, Ai (Allahu) të sheh ty.

Fëmijë të dashur kështu na ka mësuar mësuesi i njerëzimit Muhamedi a.s.

**Pyetje:**

*1. Trego argumentin Kur’anor për cilësinë e Zotit El-Besar (Shikon)?*

# IRADE - I VULLNETSHËM

Të gjitha pemët dhe perimet rriten, zhvillohen dhe japin fryte prej elementeve të njëjta. Të gjitha kanë: një ajër, një tokë një ujë dhe të gjitha thithin elementet e njëjta të tokës si karbonin, oksigjenin, hidrogjenin, azotin, fosforin, qibritin, magneziumin, hekurin. Mirëpo, kur të shohim, molla e ëmbël, limoni i thartë, ndërsa barishtja e hidhët. Në anën tjetër thera të theron, ndërsa pambuku i butë. Gruri sjell miellin ndërsa lulja e diellit tëlyenin (yndyrën).

Të gjitha këto dëshmojnë për dëshirën dhe vullnetin (IRADE) e Allahut, se Ai i cakton ligjet, rregullon çështjet, frymëzon si do dhe kur të dëshiron. Kjo cilësi absolute nuk i takon askujt tjetër përpos Allahut xh.sh. E nëse Ai dëshiron të gjitha mund t'i ndryshon.

**"Zoti yt vërtetë vepron si dëshiron dhe çka dëshiron". (El Hudë :107)**

**"Zoti yt krijon çka dëshiron dhe zgjedhë. Ju dhe çdo kush tjetër nuk ka zgjedhje". (El Kasas:68)**

**Pyetje:** *1. Trego argumentin Kur'anor për cilësinë e Zotit se EL-IRADE?*

# KUDRET - I PLOTFUQISHËM

E tërë gjithësia dhe çdo send që lëvizë, qarkullon ose nuk lëvizë është me Fuqinë (KUDRETIN) e Allahut xh.sh. Fara e grurit e dobët e cila prej toke shpërthen dhe rritet, rritet me Plotfuqinë (KUDRETIN) e Allahut xh.sh.

Erërat të cilat puhatin, dhe retë të cilat lëvizin, lëvizin me plotfuqinë e Allahut xh.sh. Lumenjtë të cilët qarkullojnë dhe valët e detit të cilat valojnë, të gjitha janë prej Plotfuqisë (KUDRETIT) të Allahut xh.sh. Edhe planetët e yjet në qiell të cilat lundrojnë në horizont dhe në gjithësi, lundrojnë me Plotfuqinë (KUDRETIN) e Allahut xh.sh. Sepse Ai ka mundësi-plotfuqi mbi çdo send.

Për këtë Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an na ka mësuar t'i themi Atij:

**"Ti (O Zot) vërtetë ke mundësi dhe plotfuqi (KADIRË) mbi çdo send". (Et Tahrimë:8)**

**Pyetje:** *1. Trego argumentin Kur'anor për cilësinë e Zotit EL-KUDRET?*

# KELAM - FLET ME TË FOLURIT E TIJ HYJNOR

Të folurit është mjet i sqarimit të çështjeve.

Të folurit e Krijuesit nuk i ngjanë të folurit të krijesave e cila buron prej buzëve, gjuhës, fytit dhe dhëmbëve. Por, të folurit e Zotit është cilësi e posaçme me të cilën Zoti i Lartmadhëruar u ka folur melaqeve, krijesave e gjithçka ka në qiej e në tokë.

Për këtë Zoti i Lartmadhëruar thotë:

**"Thuaj: Sikur deti të jetë ngjyrë për t'i shkruar fjalët e Zotit tim, do të shpenzohej ngjyra e nuk do të shpenzoheshin fjalët e Zotit tim edhe nëse prapë sjellim ngjyrë sa ka deti". (El Kehf:109)**

Në një ajet tjetër thotë Zoti i Lartmadhëruar:

**"Sikurse çka ka në tokë prej lisave të ishin lapsa dhe detit meja bashkëngjitë edhe shtatë dete të tjerë, prapë se prapë fjalët e Allahut nuk shpenzohen. Vërtet Ai është i Fuqishëm dhe i Urtë". (Lukman:27)**

Zoti i Lartmadhëruar ka folur me Musain a.s., ka folur me Xhibrilin, e do të flas edhe me besimtarët në ditën e Kijametit. Ndërsa në këtë botë të folurit e Zotit me robërit e Tij e ka plotësua në Kur'anin Fisnik ku thotë:

**"Dhe u plotësua fjala e Zotit tënd e vërtetë dhe e drejtë, nuk mund askush t'i ndryshojë fjalët e Tij, se Ai Dëgjon dhe është i Dijshëm".**

**Pyetje:**

1. *Trego argumentin Kur'anor për cilësinë e Zotit EL-KELAM?*

# TEVHID ESMA - NJËSIMI I ZOTIT NË EMRA

Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:
**"Allahu i ka emrat më të bukur, Thirreni me ato emra".**

Po ashtu edhe Muhamedi a.s. thotë:
***"Allahu i ka 99 emra. Kush i mëson dhe është i bindur, do të hyjë në xhenet". (Mutefikun alejhi)***

**Emrat e bukur të Allahut janë:**

**ALLAH** - Emër i përveçëm i Zotit xh.sh.

**ERR-RRAHMAN** - Veçori e posaçme e Allahut i cili mëshiron në këtë botë në përgjithësi - besimtarët dhe jobesimtarët.

**ERR-RRAHIMË** - Veçori e posaçme e Allahut i Cili mëshiron posaçërisht vetëm besimtarët në këtë botë dhe në botën tjetër.

**EL-MELIK** - Ai sundon me pozitën e Tij si dëshiron.

**EL-KUDDUS** - Ai është i pastër dhe larg ndaj çdo të mete apo mangësie.

**ES-SELAM** - Ai është që jep paqe për krijesat.

**EL-MUËMIN** - Ai është besnik në premtimet e Tija për shpërblimin e besimtarëve dhe dënimin e jobesimtarëve.

**EL-MUHEJMIN** - Ai mbizotëron në mënyrë absolute çdo gjë.

**EL-'AZIZË** - Ai është i plotfuqishëm , gjithmonë Triumfues dhe çdo gjë i nënshtrohet vetëm Atij.

**EL-XHEBBAR** - Ai është i gjithëfuqishëm dhe me përpikëri i ekzekuton dhe i realizon çështjet e Tij.

**EL-MUTEKEBBIR** - Ai është i Madhërishmi.

**EL-HALIK** - Ai është që ka krijuar të gjitha krijesat.

**EL-BARI** - Ai është që ka krijuar çdo gjë prej asgjëje, dhe çdo send e ka zanafillën te Ai.

**EL-MUSAVVIR** - Ai është që secilit ia ka dhënë formën, figurën dhe veçoritë me u dalluar prej të tjerëve. Ai ka formësua me dëshirën e Tij të gjitha krijesat.

**EL-GAFFAR** - Ai është që falë vazhdimisht dhe pandërprerë.

**EL-KAHHAR** - Me fuqinë e Tij, Ai mbizotëron dhe mposhtë çdo

send dhe sundon në mënyrë absolute.

**EL-VEHHAB** - Ai ju jep të gjitha të mirat robërve të Tij. Ai është bujarë, Ai dhuron çdo begati për të cilën kanë nevojë robërit e Tij.

**ERR-RREZAK** - Ai furnizon të gjitha krijesat me çdo gjë çka u nevojitet atyre.

**EL-FETTAH** - Ai çliron çdo gjë, Ai zgjedhë çdo çështje dhe Ai sundon gjithçka.

**EL-'ALIMË** - Ai është i gjithëdijshëm.

**EL-KABID** - Ai është që furnizimin e ka në dorën e Tij dhe ia ngushton kujt dëshiron.

**EL-BASIT** - Ai është që furnizimin e ka në dorën e Tij dhe ia zgjeron kujt dëshiron.

**EL-HAFID** - Ai është që kriminelët dhe të padrejtit i përul dhe i nënshtron.

**ERR-RRAFI'Ë** - Ai është që i ngritë në pozita të merituara besimtarët dhe të drejtët.

**EL-MU'IZ** - Ai është i robërve të Tij, u jep nderë dhe krenari.

**EL-MUDHIL** - Ai është që kë të dojë e përul dhe e degradon.

**ES-SEMI'Ë** - Ai është që dëgjon pakufi.

**EL-BASIRË** - Ai është që sheh gjithçka.

**EL-HAKEM** - Ai gjykon me drejtësi në mes të robërve.

**EL-'ADL** - Ai është i drejti absolut.

**EL-LETIFË** - Ai është i butë ndaj robërve të Tij.

**EL-HABIRË** - Ai është i informuar në përpikëri për të gjitha çështjet.

**EL-HALIMË** - Ai nuk shpejton në dënim, por dënon në kohën që e cakton Ai vet.

**EL-ADHIMË** - Ai është më Madhështori.

**EL-GAFURË** - Ai i cili i falë robërit e Tij për gabimet e bëra.

**ESH-SHEKURË** – Ai është Mirënjohës dhe i shpërblen besimtarët kur e falënderojnë.

**EL-'ALIJJ** - Ai është më i Larti.

**EL-KEBIRË** - Ai është më i Madh sa që mendja e njeriut nuk mund ta paramendojë sa është i Madh.

**EL-HAFIDHË** - Ai është Ruajtës absolut sa që Atij asgjë nuk mund t'i shpëtojë kurrë.

**EL-MUKITË** - Ai di gjithçka për krijesat.

**EL-HASIBË** - Ai llogaritë çka kanë nevojë robërit e Tij dhe u jep çka kanë nevojë.

**EL-XHELILË** - Ai është më Fisniku dhe më i Nderuari.

**EL-KERIMË** - Ai është më Bujari dhe më Fisniku.

**ERR-RREKIBË** - Ai vigjilon çdo gjë dhe nuk mund t'i mungojë asgjë.

**EL-MUXHIBË** - Ai i pranon lutjet e robërve të Tij.

**EL-VASI'Ë** - Ai është Gjithëpërfshirës dhe i zgjeron me furnizimin e Tij të gjitha krijesat.

**EL-HAKIMË** - Ai është i Urtë i Ditur dhe Qeverisë me urtësi.

**EL-VEDUDË** - Ai ju do të mirën robërve të Tij dhe ju sjellë të mira.

**EL-MEXHIDË** - Ai i cili meriton kulmin e çdo Lavdërimi dhe Madhërimi.

**EL-BA'ITH** - Ai i cili i ringjallë krijesat pas vdekjes së tyre.

**ESH-SHEHIDË** - Dituria e Tij është e pakufishme dhe Ai është Dëshmitarë i çdo çështje.

**EL-HAKK** - Ai është i Vërteti dhe i Pamohueshmi.

**EL-VEKILË** - Ai përkujdeset për furnizimin e robërve të Tij dhe të gjitha krijesave.

**EL-KAVIJJ** - Ai ka fortësi dhe fuqi absolute.

**EL-METINË** - Ai është i fortë dhe i pathyeshëm.

**EL-VELIJJ** - Ai ka nën mbrojtjen e Tij gjithçka.

**EL-HAMIDË** - Ai meriton Lavdërim e Falënderim gjithmonë.

**EL-MUHSI** - Ai është njohës i përpiktë i çdo çështjeje.

**EL-MUBDI** – Ai ka krijuar gjithçka prej asgjëje dhe zanafilla e gjithçkaje është prej Tij.

**EL-MU'IDË** - Ai i rikrijon gjërat pasi të humbin dhe të zhduken.

**EL-MUHJI** - Ai ju ka dhënë jetë çdo gjallese.

**EL-MUMITË** - Ai ua merr jetën çdo gjallese.

**EL-HAJJ** - Ai ka gjallërinë dhe jetë absolute.

**EL-KAJJUMË** - Ai është i përjetshmi dhe i përgjithmonshmi

**EL-VAXHID** - Ai është i pavarur dhe çdo gjë varet prej Tij.

**EL-MAXHID** - Ai është i vetmi që meriton lëvdata.

**EL-VAHID** - Ai është i vetmi, nuk ka zot tjetër pos Tij.

**ES-SAMED** - Vetëm Atij i mbështetet gjithçka, dhe vetëm Ai mbron dhe ka në kompetencën e Tij gjithçka.

**EL-KADIR** - Ai ka mundësi dhe fuqi absolute.

**EL-MUKTEDIR** - Ai është i fuqishëm mbi gjithçka.

**EL-MUKADDIM** - Ai gradon cilin të dojë.

**EL-MUEHHIR** - Ai degradon cilin të dojë.

**EL-EVVEL** - Ai është i pari pa fillim.

**EL-AHIR** - Ai është i fundit pa mbarim.

**EDH-DHAHIR** - Ai është i dukshëm me veprat e Tij.

**EL-BATIN** - Ai është i padukshëm.

**EL-VALIJ** - Ai është Sundimtarë dhe Udhëheqës absolut.

**EL-MUTE'ALI** - Ai është i Gjithëlartësuari.

**EL-BERR** - Ai bën dobi të pandërprerë dhe jep të mira të shumta dhe të panumërta.

**ET-TEVVAB** - Ai i pranon tevbet dhe fal gabimet.

**EL-MUNTEKIM** - Ai i ndëshkon me meritë ata që e meritojnë.

**EL-AFUVV** - Ai falë gabimet dhe nuk dënon atë i cili nuk meriton dënimin.

**ERR-RREUFË** - Ai është i butë dhe i mëshirshëm ndaj robërve të Tij. Ai është i dhimbshëm ndaj robërve të Tij.

**MALIKUL MULK** - Ai është Sundimtarë absolut.

**DHUL XHELALI VEL IKRAM** - Ai është specifik me cilësitë e Tij madhështore dhe është i përsosur . Vetëm Atij i takojnë nderimet.

**EL-MUKSIT** - Ai është i drejtë në gjykim.

**EL-XHAMI'Ë** - Ai është që i tubon krijesat në ditën e Kijametit.

**EL-GANIJ** - Ai është i pavarur dhe çdo gjë varet prej Tij.

**EL-MUGNI** - Ai i jep pasuri kujt të dojë.

**EL-MANI'Ë** - Ai pengon kur të dojë dhe çka të dojë.

**ED-DARRË** - Ai i dëmton të padrejtit dhe të padëgjueshmit.

**EN-NAFI'Ë** - Ai i bën dobi të drejtëve dhe të dëgjueshmëve.

**EN-NURË** - Ai udhëzon në dritë të vërtetë.

**EL-HADI** - Ai udhëzon në rrugë të drejtë dhe të dobishme.

**EL-BEDI'Ë** - Ai i ka shpikur krijesat dhe i ka krijuar.

**EL-BAKI** - Ai është i përhershëm pambarim.

**EL-VARITH** - Pasi të shkatërrohen dhe të zhduken krijesat Ai trashëgon gjithçka.

**ERR-RRESHIDË** - Ai shpie në rrugë të dobishme.

**ES-SABURË** - Ai është durimtarë dhe të padëgjueshmit i dënon në kohë të caktuar.

**Pyetje:**

1. *Trego numrin e emrave të Allahut sipas hadithit të Muhamedit a.s.?*
2. *Përmendi 20 emra prej emrave të Zotit?*

**AI ËSHTË ALLAHU,**
**I CILI NUK KA SHOK AS RIVAL,**
**NUK ËSHTË I LINDUR DHE NUK KA LINDUR,**
**NUK I NGJAN ASGJË ATIJ,**
**KRIJUESI I ÇDO SENDI,**
**KA MUNDËSI PËR GJITHÇKA QOFTË I LARTËSUAR,**
**NA SHEH E NE NUK E SHOHIM,**
**KA KRIJUAR GJITHÇKA KA NË QIEJ DHE NË TOKË,**
**FALË GABIMET,**
**PRANON TEVBEN POR EDHE DENON ASHPËR,**
**AI NA KA KRIJUA,**
**NA FURNIZON,**
**NA KA DHËNË JETËN,**
**NA BËN TË VDESIM,**
**CILIN DO E FURNIZON PAKUFI,**
**NUK ADHUROJ ASKËND POS TIJ.**

# EBU HANIFJA DHE ATEISTI

Një ditë prej ditëve një ateist shkon te Halifja i muslimanëve dhe i thotë me guxim se ai është ateist dhe ai dëshiron të bisedojë me dijetarë për ta bindur, sepse ai mendonte se nuk ka Zot.

Halifja heshti pak kohë dhe mendoi në vete: Nëse e mbytë do të thonë njerëzit – ja nuk kanë qenë në gjendje me diskutua për ta bindur dhe për atë e ka mbytur. Kështu e thirri ministrin e i tha: Shko thirre Ebu Hanifen. Pas një kohe arriti Ebu Hanifja. Halifja i tregoi për ateistin dhe i tha që të bisedojë me të dhe ta bindë atë për ekzistimin e Zotit.

Ebu Hanifja i tha Halifes : Unë do t'i sjelli ateistit argumente për ekzistimin e Zotit por nëse më lejoni pak kohë që të shkoj në një vend se e kam një punë për ta kryer patjetër dhe shumë shpejtë do të kthehem.

Halifja e lejoi dhe shkoi.

Koha kaloi, Ebu Hanifja u vonua shumë ndërsa ateisti me kryelartësi i tha Halifes: Më lejoni edhe mua të shkoj sepse Ebu Hanifja iku dhe nuk do të kthehet, sepse ai nuk ka argument për të më bindur.

Dhe posa u nis ateisti në drejtim të derës për të shuar kur hyri Ebu Hanifja dhe kërkoi falje për vonesën dhe u tregoi atyre se gjatë rrugës kishte për ta kaluar një lum, mirëpo nuk kishte anije dhe është ulur buzë lumit për të pritur mos po kalon ndonjë anije dhe kishte pritur shumë derisa befasisht e kishte parë Ebu Hanifja një çështje të çuditshme. Kishte parë dërrasat se si vetvetiu bashkoheshin në mes veti në lum, ndërsa gozhdët fluturonin dhe i gozhdonin dhe i përforconin dërrasat dhe çekiçi vetvetiu shkonte dhe i mëshonte secilës gozhdë. Kështu derisa barka u ndërtua dhe pa askënd mu afrua buzë lumit ku isha unë për të hipur.Qeshi me të madhe ateisti dhe tha: Kjo është e pamundur, kjo është e pavërtetë, ti je i çmendur nuk të beson askush. Po si është e mundur që gozhdët të fluturojnë në ajër dhe dërrasat me u bashkua në ujë vetvetiu dhe me u ndërtua barka.

Ebu Hanifja buzëqeshi dhe i tha: Pasi që një barkë e vogël nuk mund të ndërtohet pa ndërtuesin e saj dhe nuk beson askush, atëherë, si mund të besohet që kjo gjithësi me gjithçka ka si: toka, qielli, dielli, hëna, planetët, të gjitha janë krijuar vetvetiu dhe nuk i ka krijuar askush!? Ateisti uli kokën pastaj tha: Ke thënë të vërtetën. Kjo gjithësi patjetër e ka Krijuesin i cili e ka krijuar dhe e ka programuar, e ai është Zoti xh.sh.

# MËSUESI PA MEND

Na ishte në një shkollë një mësues. Ai nuk besonte në ekzistimin e Zotit. Një ditë prej ditëve mësuesi hyri në klasë dhe i pyeti nxënësit:

- A më shihni?
- Po, të shohim – i thanë nxënësit.
- Pra unë ekzistoj. Pastaj pyeti.
- A e shihni dërrasën e zezë?
- Po iu përgjigjën nxënësit.
- Pra edhe dërrasa e zezë ekziston.
- A i shihni bankat?
- Po i shohim bankat.
- Pra edhe bankat ekzistojnë.

Pastaj i pyeti:

- A e shihni Zotin?
- Jo - u përgjigjën nxënësit.
- Atëherë, ku është Zoti pasi ne nuk e shohim?

Njëri prej nxënësve i cili ishte i zgjuar u ngrit në këmbë dhe i pyeti nxënësit:

- A e shihni mendjen e mësuesit?
- Jo - iu përgjigjën nxënësit.
- Atëherë mësuesi nuk paska mend!

# MËSUESI I MENÇUR

Mësuesi i mençur i mori katër molla dhe i shpërndau në katër nxënës dhe u tha:

Merrini mollët dhe shkoni hajeni mollën në ndonjë vend ku nuk ju sheh askush.

- I pari shkoi dhe e ngrëni mollën nën shtrat.
- I dyti shkoi dhe e ngrëni mollën pas dollapit.
- I treti shkoi në dhomë dhe e mbyll derën me qelës dhe e ngrëni i vetmuar në dhomë.
- I katërti u kthye me mollë në dorë dhe i tha mësuesit: Nuk munda të gjej vend ku nuk më sheh askush, sepse Allahu më sheh gjithkund.
- Mësuesi e falënderoj nxënësin dhe e shpërbleu për provimin e dhënë dhe u tha nxënësve tjerë:
- Ju kam thënë që ta hani mollën ku nuk ju sheh askush. Po pse nuk e ditët se Allahu ju sheh juve gjithmonë në çdo kohë dhe në çdo vend?

# BIJA E MENÇUR

Halifja i muslimanëve Omeri r.a. një natë prej netëve ecte nëpër rrugë për t'i shikua nevojat e muslimanëve. Kur papritmas e dëgjon zërin e një nëne duke i thënë bijës së saj: Shko sjell ujë që ta përziejmë me qumësht, që të kemi sasi më të madhe të qumështit për ta shitur në treg. Mirëpo e bija nuk e dëgjoi.

Nëna i tha bijës: Por Halifja nuk na sheh në këtë natë.

Bija ju përgjigj: Nëse Omeri nuk na sheh, atëherë Allahu është Ai i cili na sheh.

Omeri u gëzua me këtë përgjigje të vajzës besimtare e sinqertë dhe e martoi me birin e tij.

# BILALLI r.a.

Shoku i Muhamedit a.s. Bilalli r.a. ishte rob i Umeje bin Halefit kur e ka pranua islamin.

Kur dëgjoi idhujtari Umej bin Halef se robi i tij është bërë musliman ka tentuar me e larguar prej besimit por nuk ia ka arritur qëllimit.

Për këtë arsye e merr Bilallin r.a. dhe e dërgon në shkretëtirë në mes të ditës, kur dielli përcëllonte. Aty e zhvesh lakuriq dhe i vendos gurë të mëdhenj në trupin e tij dhe e torturon pa mëshirë. Mirëpo imani i Bilallit vetëm sa shtohej dhe me guxim të madh pandërprerë thoshte:

Allahu është Një, Allahu është Një, Allahu është Një.

Dhe kështu në mes të shkretëtirës, në mes të ditës nuk dorëzohej derisa e bleu shoku i Muhamedit a.s. – Ebu Bekri Sidiki dhe e liroi.

Pastaj Bilalli është bërë Muezini i parë në islam.

# IMANI – BESIMI NË ZOTIN

Muhamedi a.s. ka thënë:
***"Kush thotë LA ILAHE IL-LALLAH do të hyjë në xhenet".***

Kjo fjalë është fjala më madhështore që ekziston.

Shahadeti, i cili tregon njësimin e Zotit, është shkalla më e lartë e imanit dhe dega më specifike.

Muhamedi a.s. ka thënë:
***"Imani i ka gjashtëdhjetë e disa degë më e larta është fjala LA ILAHE IL-LALLAH".***

Me këtë fjalë hynë në islam. Shahadeti është shart i islamit dhe rukn  i tij.

**Tani do t'i përmendim edhe degët tjera të imanit:**

1. Maturia në shpenzim.
2. Mbrojtja e pasurisë.
3. Ndalimi i vetvetes nga vrasja.
4. Ndalimi i vetvetes nga harami.
5. Dashuria në emër të Allahut.
6. Urrejtja në emër të Allahut.
7. Devotshmëria.
8. Largimi i gjërave të dëmshme.
9. Largimi nga kufri.
10. Falja e namazeve farze.
11. Zekati.
12. Haxhi.
13. Agjërimi.
14. I'ëtikafi.
15. Afrimi me besimtarë.
16. Largimi i ndyrësirave nga rruga.
17. Kënaqësia me caktimin e Zotit.
18. Durimi.
19. Mëshira.
20. Lutja.
21. Dëgjimi i udhëheqësve.
22. Plotësimi i premtimit.
23. Kefareti.
24. Kryerja e akteve.
25. Xhihadi.
26. Dorëzimi i amaneteve.
27. Ndërlidhmënia.
28. Besimi në të dërguarit. Shpirtëror.
29. Besimi në librat e Zotit.
30. Besimi në caktimin e Zotit.
31. Besimi në melaqet e Zotit.
32. Besimi në ditën e Gjykimit
33. Modestia.
34. Xhelozia
35. Fisnikëria.
36. Respektimi i të madhit.
37. Me dëshirua për tjetrin çka
për veten.
38. Me e dashur Allahun.
39. Frika ndaj Zotit.
40. Turpërimi.
41. Dashuria ndaj të dërguarit.
42. Respekti i të dërguarit a.s.
43. Leximi i Kur'anit.
44. Kërkimi i diturisë.
45. Përhapja e diturisë.
46. Drejtësia.
47. Bamirësia ndaj prindërve.
48. Edukata e mirë.
49. Ndërlidhmënia farefisnore
50. Pajtimi mes njerëzve.
51. Edukimi i fëmijëve.
52. Me fitua ushqimin hallall.
53. Me shpenzua pasurinë në
vende të lejuara.
54. Gëzimi për të mira.
55. Ndalimi nga e keqja
56. Me iu përmbajt ehli
xhematit.
57. Bashkimi në të mirë.
58. Shpresa në Zotin.
59. Mbështetja në Zotin.
60. Falënderimi për të mirat
e Zotit.
61. Përkujtimi i Zotit.
62. Ruajtja e gjuhës.
63. Pastrimi trupor dhe
64. Ekzekutimi i ligjeve.
65. Respektimi i fqinjit.
66. Kthyerja e selamit.
67. Vizita e të sëmuarit.
68. Respektimi i mikut.
69. Përshëndetja e të teshurit.
70. Me i largu të këqijat të
cilat i pengojnë njerëzit.
71. Sjellja e mirë ndaj fëmijëve dëshiron
72. Fshehja e gabimeve.
73. Lutja për të vdekurit.

# SURETUL - IHLAS

BISMIL-LAHIRR-RRAHMANIRR-RRAHIM

**K**UL HUVALLAHU EHAD
ALLAHU **S**AMED
LEM JELID
VE LEM JULED
VELEM JEKUN LEHU KUFUVEN E**H**AD

( قُلْ هُوَ اللهُ اَحَدٌ . اللهُ الصَّمَدُ . لَمْ يَلِدْ وَ لَمْ يُولَدْ .
وَ لَمْ يَكُن لَّهُ كُفُواً اَحَدٌ ).

**“Thuaj: Ai, All-llahu është Një! All-llahu është Ai të Cilit çdo krijesë i drejtohet (i mbështetet) për çdo nevojë. As s’ka lindur kë, as nuk është i lindur. Dhe me Atë askush nuk i është e barabartë”. (Suretul – Ihlas:1-4)**

# AJETUL KURSIJA

BISMIL-LAHIRR-RRAHMANIRR-RRAHIM
ALLAHU LA ILAHE IL-LA HUVE
EL **H**AJJUL **K**AJJUME
LA TEË**H**UDHUHU SINETUN VE LA NEVM LEHU MA FIS-SEMAVATI VE MA FIL ERD
MEN DHEL-LEDHI JESHFE**U** **I**NDEHU IL-LA BI IDHNIHI
JE**A**'LEMU MA BEJNE EJDIHIM VE MA **H**ALFEHUM
VE LA JU**HIT**UNE BISHEJ IN MIN ILMIHI IL-LA BIMA SHAE
VESI**A** KURSIJJUHUS SEMAVATI VEL ERD VE LA JEUDUHU **H**IFDHUHUMA
VE HUVEL **A**LIJJUL **A**DHIMË.

( اللّٰهُ لَآ اِلَهَ اِلَّا هُوَ الْحَيُّ الْقَيُّومُ لَا تَأْخُذُهُ سِنَةٌ وَ لَا نَوْمٌ لَهُ مَا
فِى السَّمَاوَاتِ وَ مَا فِى الْاَرْضِ مَن ذَا الَّذِى يَشْفَعُ عِنْدَهُ اِلَّا بِاِذْنِهِ
يَعْلَمُ مَا بَيْنَ اَيْدِيهِمْ وَ مَا خَلْفَهُمْ وَ لَا يُحِيطُونَ بِشَىْءٍ مِّنْ عِلْمِهِ
اِلَّا بِمَا شَآءَ وَسِعَ كُرْسِيُّهُ السَّمَوَاتِ وَ الْاَرْضَ وَ لَا يَؤُودُهُ
حِفْظُهُمَا وَ هُوَ الْعَلِيُّ الْعَظِيمُ ).

**"Allahu është një, nuk ka zot tjetër përveç Atij. Ai është mbikëqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm. Atë nuk e kap as kotja as gjumi, gjithçka ka në qiej dhe në tokë është vetëm e Tij. Kush mund të ndërmjetësojë tek Ai, pos me lejen e Tij, e di të tashmen që është pranë tyre dhe të ardhmen, nga ajo që Ai di, tjerët dinë vetëm aq sa Ai ka dëshiruar, Kursija e Tij (dija-sundimi) përfshinë qiejt dhe tokën, kujdesi i Tij ndaj të dyjave, nuk i vjen rëndë, Ai është më i larti, më i madhi". (Suretul – Bekare:255)**

## Përmbajtja: